


Qendra e Krishterë Shqiptare

# SHKOLLA E SË DIELËS



**Viti 1 - Tregimi 23**

# Tregime nga Dhiata e Vjetër

## Kthimi në shtëpi

Zanafilla 31:3, 17-18; 32:1-33:20

**Psalmi 37:23**

Hapat e njeriut i drejton Zoti.



Jakobi kishte 20 vjet që punonte në Haran për Labanon. Tani ishte gati ta merrte familjen e të shkonte në shtëpinë e tij. Ndaj, mori dy gratë, bijtë dhe bijat, bagëtinë dhe gjithë pasurinë që kishte vënë dhe u nis për në Kanaan. Pasi kishin kaluar tri ditë, Labano u nis për ta ndjekur, por Perëndia e paralajmëroi në ëndërr, që të mos e ngacmonte Jakobin. “Pse më ike fshehurazi, si hajdut dhe more me vete bijat e mia, bashkë me nipërit dhe mbesat? Po të më kishe lajmëruar se po ikje, unë do të kisha përcjellë me gëzim dhe me këngë, me lodërz dhe qeste”, tha Labano. Por Jakobi iu përgjigj: "Unë kisha frikë, ngaqë mendoja se ti mund të m’i merrje me forcë bijat e tua.” Kështu ata u ndanë në paqe dhe Labano i puthi bijat dhe nipërit e mbresat e tij dhe familja e Jakobit vazhdoi udhëtimin.








**E VËRTETË apo E GABUAR**

Ngjyros me blu thëniet e vërteta.

| | |
|---|---|
| Labano ishte shumë i sjellshëm me Jakobin. | Jakobi po kthehej në Kanaan. |
| Perëndia tha se Ai do të ishte me Jakobin. | Labano e dinte se Jakobi po largohej përgjithmonë. |

3

3





Jakobi nuk mund të flinte. Ai kishte dërguar lajmëtarë përpara, për t’i thënë Esaut se po kthehej në shtëpi. Ata u kthyen dhe i thanë se Esau po vinte ta takonte, i shoqëruar nga 400 burra. Kjo mund të ishte vetëm shenjë lufte. Jakobi iu lut Perëndisë ta çlironte. Ai po ecte përgjatë vaut të lumit, kur u takua papritur me një burrë. Ata luftuan me njëri-tjetrin, por asnjëri nuk po e mundte dot shokun. Ndërsa po zbardhte dita, burri e preku Jakobin në ijë dhe ija i doli nga vendi. Jakobi e kuptoi se burri ishte një engjëll i Perëndisë ose ndoshta vetë Perëndia. “Të lutem, më beko!" i tha Jakobi. Burri i tha: "Si e ke emrin?". Ai u përgjegj: "Jakob". Atëherë burri i tha: "Emri yt nuk do të jetë më Jakob, por Israel.” Jakobi e quajti vendin Peniel.

2

**Si e quajti Jakobi vendin, ku luftoi me një engjëll?**

Përdorni kodin

E I L N P

| | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| | | | | | | |
| | | | | | | |



Atë ditë Jakobi kaloi në kampin e Esaut. Perëndia kishte shkuar para Jakobit, sepse Esau nuk ishte më i inatosur me të vëllanë. Përkundrazi, ai e përqafoi dhe e puthi Jakobin. Jakobi dhe familja e tij e madhe u vendosën në Betel dhe Perëndia i bekoi. Ata u bënë të njohur në Kanaan si populli i Izraelit. Rakelës, para se të vdiste, i lindi edhe një djalë tjetër, Beniamini dhe nga 12 djemtë lindën 12 fiset e Izraelit.





3





3



**A e mban mend përgjigjen?**

Përdor emrat si ndihmë.

JAKOBI * REBEKA * ESAU * LABANO * ISAKU * RAKELA

Kush nuk shihte mirë?_______________

Kush ishte nëna e Jakobit? __________

Kush donte ta vriste Jakobin? ________

Kush pa një ëndërr?_________________

Kë dashuronte Jakobi?_______________

Kush ia punoi Jakobit?_______________

3



| | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Z | G | U | E | L | I | L | G | N | G |
| A | R | A | I | K | A | N | A | A | N |
| L | A | S | H | T | Ë | P | I | A | E |
| E | T | E | O | T | Ë | D | A | E | J |
| A | Ë | F | J | N | N | G | N | K | A |
| R | R | I | E | Ë | A | G | A | Z | K |
| Z | B | S | R | E | J | B | I | B | O |
| I | Z | E | M | Ë | R | U | A | R | B |
| R | P | A | L | E | K | A | R | L | I |
| R | I | L | E | I | N | E | P | A | E |

PERËNDIA
JAKOBI
LABANO
SHTËPIA
BAGËTI
GRATË
BIJTË
ESAU
ENGJËLL
PENIEL
KANAAN
RAKELA
FISE
IZRAEL
I ZEMËRUAR

3

EMËR:
DATË:

SHUMA E PIKËVE 20